WIKIPEDIA

# Gjuha estoneze

Gjuha estoneze (estonishtja) është gjuhë që flitet nga rreth 1.1 milionë folës në Estoni dhe në komunitetet e emigrantëve estonezë, këta të fundit gjenden kryesisht në Suedi, Finlandë, Kanada, SHBA dhe vende të tjera të BE-së. Gjuha estoneze është gjuhë e ngjashme me finlandishten, dhe bën pjesë në familjen e gjuhëve fino-ugrike, dhe disa studime e lidhin këtë familje dhe me familjen e gjuhëve uralike.

| Gjuha estoneze | |
|---|---|
| **Flitët në** | Estoni |
| **Vendi** | Evropë |
| **Folësit** | |
| **Përgjithshëm** | 1.1 milion |
| **Taksonomia** | |
| **Filogjeneza** | Gjuhët fino-ugrike |
| **Statusi zyrtar** | |
| **Zyrtare në** | Estoni |
| **Kodet e klasifikimit** | |
| **ISO 639-1** | et |

## Përmbajtja



## Klasifikimi

Gjuha estoneze bën pjesë në degën finike të grupit të gjuhëve fino-ugrike. Finlandishtja, hungarishtja dhe estonishtja janë gjuhët më të njohura të këtij grupi; gjuhë të tjera në këtë grup janë: gjuha vote, livone, ingriane, vepse, kareliane, sami, eryja, moksha, mari, udmurt dhe komi, gjuhë të folura nga Skandinavia deri në Siberi.

## Dialektet

Gjuha estoneze ka dy dialekte kryesore, atë të veriut dhe atë të jugut. Dialektet e jugut janë Võro dhe Seto.

## Alfabeti

Alfabeti i gjuhës estoneze ka 27 shkronja, të cilat janë:

A, B, D, E, *F*, G, H, I, J, K, L, M, N, O, P, R, S, *Š*, *Z*, *Ž*, T, U, V, Õ, Ä, Ö, Ü

Shkronjat **F**, **Š**, **Z** dhe **Ž** gjenden kryesisht në fjalët e huazuara nga gjuhë të tjera. Gjuha estoneze është gjuhë fonetike që do të thotë që çdo shkronjë shqiptohet ashtu siç është shkruar.

## Gramatika

Ajo që e bën të dallueshme gjuhën estoneze nga gjuhë indoevropiane p.sh. është mungesa e gjinisë në fjalët e saj, 14 rasa për ndajshtimin e emrave dhe zanoret e gjata dhe të shkurtra. P.sh. *ma* (unë) dhe *maa* (tokë) shqiptohen: e para me A të shkurtër dhe e dyta me A të gjatë. Mosshqiptimi i saktë i zanoreve të gjata sjell ngatërrimin me fjalë të ndryshme. Gjuha estoneze gjithashtu ka një numër të vogël të kohëve të zgjedhimit të foljeve; në estonisht kemi vetëm të tashmen, të shkuarën dhe kushtoren. E ardhmja nuk gjendet si kohë foljeje, por shprehet duke vënë të tashmen plus ndajfolje. P.sh. *Ma lähen koju homme* që përkthehet fjalë për fjalë *shkoj në shtëpi nesër*. Ndryshe nga shqipja dhe njësoj si anglishtja, rendi në estonisht është mbiemër-emër, p.sh. *ilus maja* (bukur shtëpi).

# Fjalori

Estonishtja ka shumë fjalë të huazuara nga gjermanishtja, pastaj vijnë fjalë nga suedishtja, finlandishtja dhe rusishtja. Shembuj fjalësh estoneze janë:

| estonisht | shqip |
|---|---|
| jah | po |
| ei | jo |
| minu nimi on | emri im është |
| palun | ju lutem |
| vabandust | më fal |
| tere | përshëndetje |
| kuidas läheb? | si jeni? |
| aitäh | falemnderit |
| nägemist | shihemi |
| hästi | mirë |
| üks | një |
| kaks | dy |
| kolm | tre |
| neli | katër |
| albaania keelt | gjuha shqipe |
| maja | shtëpi |
| maa | tokë |
| kes | kush |
| kus | ku |
| meri | det |
| poiss | djalë |
| tüdruk | vajzë |

# Shembuj në estonisht

*Tallinna linna ja linnaomavalitsuse ajaloos, mille pikkust võib mõõta rohkem kui seitsme ja poole sajandiga, leidub nii helgeid kui ka süngeid peatükke.*

Në shqip :

Historia e qytetit të Talinit dhe bashkisë së tij, një histori që shtrihet në shtatë shekuj e gjysmë, ka kapitujt e saj të ndritur e të zymtë.

---